## Historia e fshatit Rahovicë, komuna e Preshevës!

Fshati Rahovicë, është fshati më i madh i komunës së Preshevës, ka rreth 1200 shtëpi, me rreth 6000 banorë. Gryka në të cilën shtrihet ky fshat, është e stërmbushur me mitologji dhe histori, por edhe me të dhëna historike, kulturore, arkeologjike. Edhe e kaluara e fshatarëve të fshatit Rahovicë, është e dhimbshme siç është e shumicës së Trojeve Shqipëtare, për më keq, ky fshat dhe lokalitetet përskaj, janë tejet më të pasura me histori luftërash, që nga lashtësia e deri më sot!

Madje për faktin që fshati Rahovicë, ndodhet në anën perëndimore të Luginës së Preshevës, kah kalonte rruga e vjetër në kohën e Perandorisë Romake-Bizantine( Morava-Vardar gjegjësisht Nish-Shkup), por e cila rrugë është përdorur edhe nga shpërnguljet e barbarëve( sllavëve, bullgarëve etj), e pastaj edhe nga Perandoria e Car Dushanit, Perandoria Osmane! Shkaku i kësaj rruglidhje, po ashtu edhe shkaku i të qenit të Luginës në kufirin lindor të territoreve Shqipëtare, bëri që të ndeshet më shumë me luftëra e pushtime.

Sot, çdokush që gërmon në tokat e fshatit, në fushën dhe malet e fshatit, patjetër has në gjyrmë të lashtësisë tonë. Derisa ende gjurmët shihen: në anën e majtë të lumit që shpie në brendi të maleve të Karadakut, ndodhet Kacipupi, pas të cilit ndodhet "Tuma", që është një lokalitet i paeksploruar arkeologjik! Derisa mite-gojdhana ekzistojnë që nën këtë gur ndodhet një shpellë, në të cilën janë të vendosura sasi të mëdha të thesarit. Por që së paku në këtë vend janë ende gjurmë të lashtësisë parahistorike dhe të përiudhave të mëpasme!

Po ashtu "Gurishtja" një rrafshnaltë, e cila së fundmi nga nxënës të shkollës fillore, janë gjetur monedha, të periudhës parahistorike. Ndërsa anën e djathtë të fshatit ndodhet Kisha e Artilevicës( e sllavizuar Arhilevica). Koha e ngritjes së kësaj Kishe Katolike, daton nga vitet 1400, edhe pse disa burime theksojnë që 6 vite para lindjes së Gjergj Kastriotit. Kjo Kishë ishte pjesë e Manastirit të Hilandarit( që daton nga shekulli XIV, i përmendur në hartën e Despotes Jevdokija dhe të birit të saj Konstantinit). Manastiri i Hilandarit tejet i njohur për përkatësinë e tij dhe lidhjen me Familjen dhe me vetë Gjergj Kastriotin!

Derisa qindra emërtime topografike, vende të tjera arkeologjike e deri edhe disa Tuma( varreze Ilire) gjenden në territorin e fshatit Rahovicë, e njejta ngjanë edhe në fshatrat e malësisë. Emërtime të shumta: Prroi i Markut, Prroi i Manastirit, Prroi i Kishës, Mali i Pjetrit, Mali i Kishës, Mali i Manastirit, Kodra e gjatë, Laku i madh, varret e "boshnjakëve", shtëpitë e "boshnjakëve" etj, të gjitha tregojnë historinë e hidhur që ka kaluar kjo trevë.

Emri Rahovicë, deri më sot, shpjegohet nga disa burime:

1. Rrah- vend i sheshtë, rrahishte, rrugë e rrahur( e kalueshme) nga gjuha shqipe!
2. Rahova- nga latinishtja vend i arrave( edhe sot ende ka pemë arrash)!
3. Arhileva- prej emrit të Kishës së Artilevicës( e cila është ndërtuar rreth shek. XIV).

Kurse prapashtesa është prapashtesë sllave.

Perandoria osmane, ndër Trojet e para Shqipëtare, që i pushtoi, ishte edhe Lugina e Preshevës( ku është edhe fshati Rahovicë), duke ndërtuar xhaminë e parë në Gadishullin Ilirik, në Tabanoc( Kumanovë), ku ishte vendosur garnizoni i ushtrisë Osmane( përdorej për nevoja të xhihadit për ushtrinë osmane). Sipas burimeve historike daton në shekullin e XVI, kurse burimet fetare islame e shtyjnë duke e bë të vitit 1380.

| Nr. | Emri i vendbanimit | Nahija | Viti | 1519 | Viti | 1528 | Viti | 1570 |
|---|---|---|---|---|---|---|---|---|
| | | | Fam.krish. | Fam.mys. | Fam.kr. | Fam.mys. | Fam.kr. | Fam.mys. |
| 1 | Banjica | Morava | 47 | 11 | 56 | 4 | 61 | 15 |
| 2 | Bugarina | " | 14 | - | 11 | - | 11 | - |
| 3 | Bukoroca e Epërme | " | 14 | - | 6 | - | 7 | 1 |
| 4 | Bukuroca e Poshtme | " | 16 | 4 | 23 | 5 | 25 | 4 |
| 5 | Bushtrani | " | 23 | - | 30 | - | 26 | - |
| 6 | Vala/Valeva/ | Moravica | 4 | - | 4 | - | 3 | - |
| 7 | Vaça | " | 6 | - | 7 | - | 2 | - |
| 8 | Gari/Garja/ | " | 7 | - | 11 | - | 5 | - |
| 9 | Zhunica | Morava | 19 | - | 16 | - | 17 | 6 |
| 10 | Ilinca | " | 11 | - | 8 | - | 3 | - |
| 11 | Janoshtica | Presheva | 37 | - | 19 | - | 53 | 3 |
| 12 | Miratoci | Moravica | 31 | - | 32 | - | 35 | - |
| 13 | Norça | Morava | 38 | - | 37 | - | 47 | 1 |
| 14 | Rahovica | " | 48 | 6 | 41 | - | 63 | 6 |
| 15 | Presheva | " | 59 | 3 | 76 | 5 | 90 | 12 |
| 16 | Rainca | Moravica | 2 | - | 7 | - | 5 | - |
| 17 | Rainca | " | Nuk ka | - | 2 | - | 2 | - |
| 18 | Lerani i Epërm | Morava | 4 | - | - | - | 19 | - |
| 19 | Lerani i Poshtëm | " | 13 | - | 3 | - | 10 | - |
| 20 | Strezoci | " | 26 | - | 21 | - | 35 | - |
| 21 | Tërrnava | Presheva | - | - | 36 | - | 98 | - |
| 22 | Cakanoci | Morava | 24 | - | 23 | - | 24 | - |
| 23 | Corrotica | " | 16 | 1 | 7 | - | 11 | - |
| 24 | Shoshaja | " | 10 | - | 9 | - | 15 | - |

*Tabela 1. Statistikave të regjistrimit të shekullit XVI, në Kadillëkun e Vrajës.*

Sipas statistikave të regjistrimit të shekullit XVI, në Kadillëkun e Vrajës, preferencat fetare të popullësisë ishin si vijon: më 1519 në fshatin Rahovicë, kishte 48 familje të krishtera dhe 6 familje muslimane( nënkuptohej ishin familje turke dhe jo Shqipëtar të islamizuar)! Sepse më 1528, kishte 41 familje të krishtera dhe asnjë familje muslimane, Vazhdon pastaj me të njejtën, në vitin 1570, kishte 63 familje të krishtera dhe 6 familje muslimane, duke e krahasuar me historinë e zgjerimit të Perandorisë Osmane, në këtë periudhë ishte në majen e fuqisë së saj!

Në vitet 1689, sërish me rastin e Kryengritjes të udhëhequr nga At Pjetër Bogdani, forcat e ndihmuara edhe nga Austria, erdhën përmes Luginës deri në Shkup! Ky rast njihet ende në ndërdijen e të parëve tonë, ndër kalvaret më të tmerrshme, apo si Kalvari i parë i Luginës së Preshevës (Karadakut)!

Në vitet 1836-1908, në mënyrë të vazhdueshme ndodhi gjenocidi Osman kundër Shqipëtarëve në Karadak. Për fat sot, kujton Kombi yn, vetëm rastin e Martirëve të Karadakut( Stubllës), por Shqipëtarët katolik të Karadakut të Luginës së Preshevës, nuk e patën fatin të kishin prijësin fetar pas vitit 1705( Kuvendit të Arbërit), gjë që askush nuk ishte zë i tyre!

Kjo periudhë njihej si periudhë e "trashjes së zullumit osman", gjegjësisht në ndërdije të parëve tonë, identifikohet si Kalvari i dytë i Luginës së Preshevës( Karadakut)!

Pas shporrjes së Perandorisë Osmane dhe ardhjes së pushtimit serb, edhe në Luginë të Preshevës, vazhdoi islamizimi i Shqipëtarëve katolik të Luginës së Preshevës, atë që s'kishte mundur ta bënte Perandoria Osmane, prej 1550! Mbretëria Serbo-Kroato-Sllovene, e vazhdoi pa ndalesë në vitet 1912 deri më sot( dëshmitarë të së cilës jemi edhe vetë)!

Për më keq, Kalvaret e Shqipëtarëve të Luginës së Preshevës, nuk mbetën vetëm me rrezikun e shfarosjes së tyre, por ai u përhap edhe në mënyra të tjera, sidomos në asimilimin, tjetërsimin përmes propagandës, pseudohistorisë!

Derisa niveli i shkollimit tonë, ishte aq i ultë, sa që shkollën e parë fillore e kemi patur pas Luftës së I Botërore, derisa Serbia në këtë kohë kishte edhe universitet. Për më keq, ato doktrina që i janë shërby nga qarqet shoveniste serbe, i kanë pranuar një pjesë e madhe e Shqipëtarëve të Luginës së Preshevës, pra edhe të fshatit Rahovicë, si për origjinën tonë( kryesisht nga Malësia veriore e Shqipërisë londineze); pranimin e islamizmit; gjoja bashksundimin e Shqipëtarëve me Perandorinë Osmane, derisa sllavët dhe grekët( përmes Patrikanës së Stambollit) bashksunduan me këtë perandori etj.

Më:02.04.2019



Skender Jashari i burgosur politik nga EULEX, për rastet e sulmeve kundër policisë dhe xhandarmërisë së Serbisë në Dobrosin komuna e Bujanocit. Ky shkrim është pjesë e marrur nga punimi i bërë gjatë qëndrimit në burgimin politik!

